Titulli i origjinalit

Paul Éluard: Oeuvres complètes, tomes I et II,
Bibliothèque de la Pléiade, Éditions Gallimard, Paris, 1968.

## *PËR TË JETUAR KËTU*

Unë ndeza zjarrin. kaltërsia më braktisi,
Një zjarr që të bëhem mik i tij,
Një zjarr që të më dërgojë në natën dimërore,
Një zjarr që të jetoj më mirë.

Unë do t'i dhuroj atë që dita ma ka dhënë:
Pyjet, çufrat, arat me grurë, vreshtat,
Çerdhet me zogj, shtëpitë me çelësat e tyre,
Kandrat, lulet, gëzofet, kremtet.

Unë jetova në natën e flakës kërcëlluese,
Vetëm në aromën e nxehtësisë së tyre;
Unë isha si një varkë që lundronte në ujë të qetë
Si një i ndjer unë kisha vetëm një kuptim.

*1918*

## *GRATË E LUMTURA*

Të gjitha gratë e lumtura e gjetën
Bashkshortin e tyre — ai kthehet nga dielli
Ai sjell shumë ngrotësi.
Ai qesh e u thotë ngadalë mirëdita
Para se ta përqafojë gjatë mrekullinë e vet.

*1918*

## *UNË ËNDËRROJ*

Unë i ëndërroj të gjitha bukuroshet
Që gjezdisin nëpër errësirë të madhe të natës,
Shumë të qeta,
Me hënën në duar që hareshëm udhëton.

*1918*

## *ÇDO LULE E FRUTEVE*

Çdo lule e fruteve e ndriçon kopshtin tim,
Drunjtë e bukurisë dhe të gjitha pemët.
Edhe unë roptoj edhe une jam vetëm në kopsht
Edhe Dielli digjet si zjarr në duart e mia.

*1918*

## *QENI*

Qen i nxehtë,
I tërë në zërin, në lëvizjet
E zotëriut tënd,
Jeto edhe ti si era,
Me nuhatjen tënde
Qetësohu.

*1920*

1920

## *NJERIU I DOBISHËM*

Nëse ti nuk mund të punosh, ëndërro,
Me sy të çelur, me duar të hapura shumë
Në shkretëtirë,
Në shkretëtirë që vallëzon
Me shtazët — Si mos të kishin punë.

Pas heshtjes, pas rrëmujes,
Në fushat pjellore, në pyjet e zgavruar,
Në detin e madh dhe të ndritshëm,
Një kafshë noton — kurse ëndrra yte
Është ëndërr e prehjes.

*1920*

## *VDEKJA*

Vërtetësia e zezë,
E zezja vërtetësi.
Po e çojnë të vdekurin, shtëpia dridhet
Guri është i fortë, i ndjeri nuk është nga guri,
(Vërtetësia po plaket).

*1921*

## *ZEMRA*

Zemra ç'po këndon kështu,
   Me këngë dëborën po e shkrin,
   Zogjtë po i ushqen.

*1921*

## *BUKURIA*

Bukuria me lumturinë,
I shëmtuari me fatkeqësinë,
Drita e madhe për të verbëtit.

*1921*

## *PORTA E HAPUR*

Jeta është shumë e dashur
Eni pranë meje, nëse ndalem afër jush,
Kjo është lojë, engjujt e luleve i ndërrojnë ngjyrat.

*1922*

## *LUMI*

Lumin e kam nën gjuhë
Ujin që s'e ëndërrojmë, varkë ime e vogel,
Por me perde té lëshuara të flasim.

*1922*





## *VDEKJA NË BISEDË*

Kush e ka fytyrën tënde?
Të bukur dhe të shëmtuar
Bukuroshe e menduar
Ushtrime trupore të gjata
Duke kaluar shpejt si përjetimet
Ngjyrat edhe puthjet
Lëvizjet e gjata të natës.

*1922*

## *E DASHURUARA*

Ajo është ndalur në qepallat e mia
Flokët e saj janë përzier me të miat,
Ajo u përngjan duarve të mia,
Ajo e ka ngjyrën e syve të mi,
Atë e gëlltit hija ime
Si lumi një guralec.

Ajo i ka sytë prore të çelur
Dhe nuk e lë gjumin të ndalet në sytë e mi.
Ëndrrat e saj plot nur
I freskojnë diejet,
Ma zgjojnë gazin, m'i zgjojnë lotët,
Më detyrojnë të flas kur s'kam asgjë të them.

*1924*

## *LAKURIQËSIA E SË VËRTETËS*

Zhgënjimi nuk ka krah,
As dashuria,
Nuk ka fytyrë,
Nuk flasin,
Unë nuk lëviz,
Unë nuk i shikoj,
Unë atyre s'u flas
Por unë jam më i gjallë
Se dashuria ime,
Se zhgënjimi im.

*1924*

## *BESIMI YT*

A jam unë vetëm forca jote?
Takati yt në duart e tua,
Koka jote në duart e tua,
Forca jote në qiellin e ngërthyer,
Koka jote e vajtueshme,
Kokën tënde unë e bart me vete.
Ti nuk do të lozësh më me mua,
Trimëreshë e bjerrur,
Forca ime lëviz nëpër duart e tua.

*1924*

## *NATYRËS I PËLQEJNË*

Natyrës i pëlqejnë rrugët e jetës tënde
Druri, hija jote, na paraqet trupin e saj të pastër: qielli.
Ai e ka zërin e gurit dhe lëvizjet e erës.
Edhe çdo gjë që ti thua lëviz prore pas teje.

*1926*

## *AJO PRORE SHKAGON TË DËGJOJË, TË KUPTOJË*

Ajo prore shkagon të dëgjojë, të kuptojë,
Ajo qesh për ta fshehur tmerrin prej vetes.
Ajo prore ka ecur nën qemeret e netëve
Por kahdo që ka kaluar
Ajo ka lënë pas
Gjurmë të gjerave të thyera.

*1926*

## *E PANJOHURA MË PËLQENTE SHUMË*

E panjohura më pëlqente shumë,
Njajo që ma rrëmbente brengën e dashur,
Por une atë e shoh, ajo po zhduket
Dhembja ime, si ca rreze, të diellit në ujë të ftohtë.

*1926*

## *GJUMI PO TË AFROHET*

Gjumi po të afrohet
Me ngjyrën e syve të tu.

*1929*

## *TË DUA AGIM*

Agim unë të dua tërë natën e mbaj në damarë të tu
Gjatë tërë natës unë të kam shikuar.

*1929*

## *DASHNORE E KUQE*

Dashnore e kuqe
Per ta shijuar kënaqësinë tënde
Unë ngjyrosem me dhembje.

Unë kam jetuar ti i mbyll sytë
Ti po mbyllesh në mua
Prano pra të jetosh . .

Çdo gjë që përsëritet është e pakuptuar
Ti lind në një pasqyrë
Para fytyrës sime të dikurshme.

*1929*

## *KURTHA E FSHEHTË E TURPEVE*

Kurtha e fshehtë e turpeve
Me flakën e ditës në mes të gishtërinjve

E largët edhe sa dashuria

Por nuk merr frymë çdo gjë
në ishullin e ndarjes.

*1929*

## *PIKËLLIMI ME VALË TË GURTA*

Pikëllimi me valë të gurta.

Tehu e çpon tehun
Qelqi e then qelqin
Llambat i shuajnë llambat

Sa shumë zinxhirë të këputur.

Shigjeta dhe plaga
Syri dhe drita
Lartësia dhe koka

I padukshmi në qetësi.

*1929*

## *MEZI E SHTREMBËRUAR*

Lamtumirë pikëllim
Mirëdita pikëllim
Ty të shoh mbi kokë në tavan
Ty të shoh në sytë që i dashuroj
Ti nuk më sjell mjerim
Se buzët më të ngrata të pëshpërisin
Vetëm me një qeshje
Mirëdita pikëllim
Dashuri e njerëzve të dashurë
Thesar i dashurisë
Dashamirësia e të cilëve paraqitet
Si një katalla pa trup
Kokë e pakënaqur
Pikëllim fytyrë e bukur.

*1932*

## *EDHE KUR JEMI LARG NJËRI-TJETRIT*

Edhe kur jemi larg njëri-tjetrit
Na bashkon çdo gjë

Behu pjesë e jehonës
Pjesë e pasqyrës
Pjesë e dhomës pjesë e qytetit
Pjesë e çdo njeriu pjesë e çdo gruaje
Pjesë e vetmisë
Mu aty do gjësh prore veten

Aty edhe unë do gjej veten
Ne çdo gjë së bashku e kemi ndarë
Por pjesën tënde ma ke dhënë mua
E pjesën time unë ta dhashë ty.

*1932*

## *NËSE*

Nëse kënga largohet
Dritarja mbyllet vetë

Ajo kurrë nuk ka qenë aty

Unë jam tashmé tjetër njeri.

*1932*

## *TI*

Ti çohesh uji hesht
Ti fle uji gurgullon

Ti je ujë që ik nga greminat e veta
Ti je tokë që rritet
Dhe ku çdo gjë gjen prehje.

Ti hedh fluska të qetësisë në shkretëtirën e shamatës
Ti këndon hymne nate në shokën e ylberit
Ti je kudo ti i kryqëzon të gjitha rrugët

Ti e flijon kohën
Për risinë e amshueshme të dashurisë së vërtetë
Qe e mbeshtjell natyrën duke i dhënë gjallëri

Grua ti lind krijesa prore që të ngjajnë ty
Ti je ngjashmëri.

*1935*

## *JETA*

Balli si një flamur i humbur
Unë të tërheq kur jam vetëm
Nëpër rrugët e cemta
Në dhomat e errëta
Duke gjëmuar

Nuk mund t'i braktis
Duart e tua të pastërta dhe të dashura
Të lindura në pasqyrën e mbyllur të duarve të mia

Çdo gjë tjetër është mrekulli
Çdo gjë tjetër është më e padobishme
Se jeta

Gërmoje tokën nën hijen tënde

Uji i afrohet gjinjve të tu
Ku njeriu fundoset
Si një gur.

*1936*

## *KËNGËT INTIME*

V

Unë vetëm ty të dashuroj
Një stuhi e pushton lugajën
Një peshk lumin

Të ndërtova sipas masës së vetmisë sime
Me tërë botën të fshihemi
Dhe ditë e natë të kuptohemi

T'i shoh në sytë e tu
Mendimet e mia për ty
Edhe botën që të ngjan

Sytë e tu drejtojnë edhe ditët edhe netët.

*1936*

## *PËLHURA E BARDHË*

Uria cingërima vetmia
Kërkojnë strehim

Gruri mërthicak i të vdekurve.

*1937*

## *KËSHTJELLA E BRAKTISUR*

Gjuha rrëshqet e para
Pastaj hapen dritaret

Vetëm vdekja fundoset
Në qetësi dhe në sterr.

*1937*

## *PA MOSHË*

Ne afrohemi
Në pyje
Ecni rrugës të mëngjezit
Hypni nëpër shkallët e mjegullës

Ne afrohemi
Toka aty e ka zemrën e madhe

Edhe një ditë duhet ta lindim.

*

Qielli do të zgjërohet
Ne nuk duam më
Të banojmë në gërmadhat e gjumit
Në hijen e shkurtër të prehjes

Toka do ta kërkojë trajtën e trupave tanë
Era do të na durojë
Dielli edhe nata do të kalojnë nëpër sytë tanë
Duke mos i ndryshuar fare

. . . . . . . . . . . . . . . .

*1938*

# *NGADHËNJIMI I GERNIKËS*

I

Botë e bukur e shkatërrimeve
E xeheve dhe e fushave

II

Fytyra që i durojnë zjarrin dhe të ftohtit
Qe i dëbojnë natën dhe turpat e të rënëve

III

Njerëz të mirë për të gjithë
Ja zbraztësia ju ngacmon
Vdekja juaj do të jetë madhështore

IV

Vdekja zemër e rrokullisur

V

Ju paguan bukën
Qielli toka uji gjumi
Edhe mjerimi
I jetës suaj

VI

Ata folnin se duan të jenë të mirë
I arsyetonin të fortit i gjykonin të çmendurit
Jepnin lëmoshë ndanin një kacidhe për dy veta
I përshëndetnin kufomat
U premtonin mirësjellje

VII

Ata patën ngulme ata e tepruan ata s'i takuan botës
sonë

VIII

Gratë fëmije't kanë të njejtin thesar
Të gjetheve të gjelberta të pranverës e të qumështit
Të pastër dhe të durimit
Në sytë e tyre të pastër

IX

Gratë fëmijët kanë të njetin thesar
Në sy
Burrat e mbrojnë ashtu si munden

X

Gratë fëmijët kanë trëndafile të kuqe të njejta
Në sy
Secili e tregon gjakun e vet

XI

Frika dhe guximi për të jetuar për të vdekur
Vdekja aq e vështire aq e lehtë

XII

Burra për të cilët ky thesar qe kursyer
Burra për të cilët ky thesar qe dërmuar

XIII

Burra të vërtetë për kend dëshpërimi
Ushqen zjarrin që e përbin shpresa
Të çelim së bashku sythin e mbramë të ardhmërisë

XIV

Njerëz vdekja toka edhe shëmtimi
Të armiqve tanë kanë ngjyrë
Monotone të natës sonë
Ne kemi arsye për fitore.

*1938*

## *ARI DHE UJI I FTOHTË*

Në rrëzë të rrugicës së buzëve
Nuk lëviz është ndalur puhia
Pemët burimet janë shoqe.

*

Ngjyrat e ëmbla të puthjeve
Do t'i mbyllin sytë e tu me çiltëri.

*

Vetmi mjaltë e mirë e zhdukur
Vetmi mjaltë e mirë e hidhur
Vetmi thesar që djeg e përvlon.

*

I dehur i lodhur i molisur i ngërthyer
Njeriu del nga fundi i pusit të thellë.

*1939*

## *ZHDUKJA E NJË PËRBINDSHI*

Duhet ta shohësh veten si vdes
Që të dish se akoma po jeton
Deti është aq lart kurse zemra jote aq ultë
Bir i tokës ngrënës i luleve i fruteve i hirit
Në parzmën tënde sterri e mbështjell qiellin

Dielli udhëton muret s'dridhen më
Dielli u lë zogjve rrugë të padepërtueshme.

*1939*

## *MEDIUZET*

III

Unë doja dje por dua ende
Unë nuk fshehem prej askujt
E kaluarja ime m'është besnike
Koha nxiton nëpër damarë të mi.

VI

Ku je a më sheh a më dëgjon
A do të më takosh
Unë më e bukura unë e vetmja
Unë e kap valën e lumit si një violinë
Unë u mundësoj ditëve të kalojnë
Unë lejoj që të largohen anijet retë
Mërzia ka vdekur pranë meje
Unë i bart të gjitha jehonat e fëmijërisë thesaret e mia

Me qeshje në qafën time.

VII

Unë kam fuqi të jetoj pa u mbështetur në fat
Në mes të brymës e vesës në mes të harresës e
pranisë.

VIII

Fresk nxehtësi unë nuk kam brenga
Pamja ime udhëton ngadalë
Nëpër dëshirat e tua
Fytyra ime ka vetëm një yll.

X

Me mëshirën e buzëve të tua
M'i begato të miat.

*1939*

## *NJËMBËDHJETË KENGË TË NGULMIMIT*

Vetëm pamje madhështore

Në varrin e ngjyrave
Kapakët e tij po thehen
Tymi po zhduket.

Rëndësia e paaftësisë

Lotët kanë lagur këtë fytyrë të qeshur
Që e paraqet një fëmijë trime me sy të mëdhenj.

Ditët pa hije

Gjinjtë e saj sytë e saj duart e saja së bashku
I bashkojnë ditët me të bukura.

Laramania

Përkëdhele ditën e shkurtër që s'fiket
Vjollca rritet nën trëndafile të bardha.

Çasti i parë

Në mes të shtratit tim të zi dhe shkumës së nxehtë
Të një dite rrëfenjëse
Hyri dhe rritet një ligj ngacmonjës.

Perënditë

Vigani i kuq vigani i bardhë
Vera buka
I ushqejnë njerëzit.

## Stuhia

Pasqyra e shqetëson qenin tim
Shamata më e vogël zgjon rrudha në ballin e tij
Era i kafshon krahët.

## Përpjesëtimet

Nëse qielli i zbrazët do të rritej
Ky dru i vetmuar
Do të digjejë.

## Akti i parë dhe i mbramë i tragjedisë

Kundër çmendrisë sime jepma dashurinë tënde
Për gjakun tim të derdhur jepma zemrën tënde
Sonte luajmë pjesën pa publik.

## Mospranimi

Shikoni këtë lumë të madh që zgjatet
Që të mos humbas.

## I padukshëm

Asnjë shenj nuk zhduket
Udhëtarin e goditën shigjetat
Udhëtari është i palodhur.

*1940*

## *ORËT E MIA*

Unë qesh njeri unë qesh shkëmb
Unë qesh shkëmb në njeri njeri në shkëmb
Unë qesh zog në ajër hapësirë në zog
Unë qesh lule në cingërimë lumë në diell
Gur i çmuar në vesë

Vëllazërisht vetëm vëllazërisht i lirë.

*1942*

# L I R I A

Në fletoret e mia të shkollës
Në banjën time në drunj
Në rërë në dëborë
Unë shkruaj emrin tënd

Në të gjitha librat e lexuara
Në të gjitha fletët e pashkruara
Në gur në gjak ose hi
Unë shkruaj emrin tënd

Në fotografitë e praruara
Në armët e luftëtarëve
Në kurorat e ngadhënjimtarëve
Unë shkruaj emrin tënd

Në xhungël në shkretirë
Në çerdhe në gjestra
Në jehonën e fëmijërise sime
Unë shkruaj emrin tënd

Në mrekullitë e netëve
Në bukën e bardhë të ditëve
Në stinët e dashuruara
Unë shkruaj emrin tënd

Në të gjitha leckat e mia
Në njollën e diellit të errët
Në liqenin e hënës së ndritshme
Unë shkruaj emrin tënd

Në fusha me horizonte
Në krahët e zogjve
Në mullirin e hijeve
Unë shkruaj emrin tënd

Në grafmën e agimit
Në det në anije
Në bjeshkën e mahnitur
Unë shkruaj emrin tënd

Në shkumën e reve
Në djersën e stuhisë
Në rrebeshin e madh
Unë shkruaj emrin tënd

Në vegimet që shkëlqejnë
Në fluskat e ngjyravet
Në të vërtetën lakuriqe
Unë shkruaj emrin tënd

Në shtigjet e zgjuara
Në rrugët e gjata
Në sheshet me njerëz
Unë shkruaj emrin tënd

Në llambën që ndriçon
Në llambën që fiket
Në të gjitha shtëpitë
Unë shkruaj emrin tënd

Në frutin e ndarë në dy pjesë
Nga pasqyra e dhomës sime
Në shtratin tim lëvozhgë e zbrazët
Unë shkruaj emrin tënd

Në qenin tim lakmonjës e të dashur
Në veshët e tij të ngrehur
Në putrat e tij të ngathëta
Unë shkruaj emrin tënd

Në trempolinën e derës sime
Në gjërat tona të thjeshta
Në valët e flakës së bekuar
Unë shkruaj emrin tënd

Në çdo njeri që mendon
Në ballin e miqve të mi
Në çdo dorë që zgjatet
Unë shkruaj emrin tënd

Në hijen e befasive
Në buzët e zjarrta
Në qetësi të gjatë
Unë shkruaj emrin tënd

Në strehimoret e rrënuara
Në fenerët e rrëzuar
Në muret e mërzisë sime
Unë shkruaj emrin tënd

Në çaste pa dëshira
Në vetminë e xhveshur
Në salikimet e vdekjes
Unë shkruaj emrin tënd

Në shëndetin e kthyer
Në rrezikun e zhdukur
Në shpresën pa kujtime
Unë shkruaj emrin tënd

Me tërë fuqinë që e ka fjala
Unë përsëri filloj të jetoj
Unë linda për të njohur
Për të pagëzuar

Liri.

*1942*

## *NJË UJK*

Dita më befason nata më frikëson
Vera nuk më ndahet edhe dimri më vjen pas

Një shtazë në dëborë i ka lënë
Fërkemët në rërë ose në baltë
Fërkemët e saj vijnë nga larg
Prej një rruge ku vdekja
I ka gjurmët edhe të jetës.

*1942*

## *NGA JASHTË*

Nata fraqi vetmia
Dikush më mbylli me kujdes
Por degët e kërkojnë rrugën e tyre në burg
Rreth meje bari e shikon qiellin
E murosen qiellin
Burgu u shemb
Të ftohtit e madh po më ndjek.

*1942*

## *KRONIKË*

Barku i madh i pranverës
Kjo është një grua që lind

Nën peshën e diellit të gjelbër
Retë po zhduken

Në ujin e tyre të pastër shtazët
I çelin rrugë gjelbërimit të qiellit

Gruaja ka larë kokën
Por ëndrrat e saja e çplojnë

Rruga e qeshjes së vet
Kalon nëpër gushën e zogut

Që e shikojnë shtazët e buta.

*1944*

# *PUSHIMI VEROR*

I

I shtrirë në shtrat dielli më përkëdhel
Ende në mua gjendet fresku i natës

II

Cikje e gjatë e natës
Në ishujt e nxehtë të zemrës

III

Fëmija shumë e padëshiruar
Pa ardhmëri pa kujtesë
Shumë e panjohur dhe e përkundur

Ajo i thur vetes një vel kadifeje
Ajo e çon lart pëlhurën e tymit

Trëndafili vyshket pranë syve të saj
Nën thonjtë e gishtërinjve të duarve

Trëndafili ia fal ndjyrën buzëve të saja
Në qetësi tretet në mes të buzëve të saja
Në kënaqësinë më të madhe dhe të njohur

V

Është tepër vonë për një puthje në mes të sisave
Por unë kam bluzë të mirë tha ajo
Krah i vogël i mëngjezit
Ledhatimi le ta paralizojë

*1944*

## *LAJMËRIM*

Nata që paralajmëroi vdekjen e tij
Qe më e shkurtër në jetën e tij
Mendimi se ai jeton ende
Atij ia kall gjakun në kyçet e duarvet.
Pesha e trupit të vet e mundonte
Forca e tij e detyronte të pshërëtinte.
Mu në fund të këtij tmerri
Që filloi të qeshë
Ai nuk kishte një shok
Por miliona e miliona
Për t'iu ahmarrë dinin
Edhe dita e bardhë lindi për atë.

*1944*

## *VRASJE*

Gjatë kësaj nate në Paris
Bie një heshtje e çuditshme
Një heshtje e syve të verbët
E ëndrrave pa ngjyrë
Që kacafyten njëra me tjetrën në mur
Një qetësi e duarve të panevojshme
Të ballrave të mundur
Të njerëzve të papranishëm
Të grave tashmë të zhdukura
Të zbeta të ftohta edhe pa lotë

Në këtë natë në Paris
Në qetësi zbret
Një dritë e zbetë dhe e çuditshme
Në zemrën e dashur dhe të lashtë të Parisit
Drita e zymtë dhe e shurdhët e krimit
Të paramenduar të egër dhe të pastër
Të krimit kundër gjelatëve
Kundër vdekjes

## *UNAZA E PAQES*

Unë kam hyrë nëpër dyert e të ftohtit
Dyert e hidhërimit tim
Të arrij gjer te ti të përqafoj

Qyteti është strukur në dhomën tonë
Ku batica e dalldisur e dhembjes
Lë hulli e shkumë të trashë

Unazë e paqes unë vetëm ty të kem
Përsëri ti ma merr atë që kam
Më njerëzore kur dëshiroj

Të di se a ka njerëz që më ngjajnë.

*1945*

## *MOSHA E JETËS*

*Rene Sharit*

II

Ne i kemi pasur nga tetë ne i patëm nga pesëmbëdhjet vjet
Por ne e plakëm e nximë agimin dhe jetën

Burrat dhe gratë që nuk i donim
Ne s'mendojmë kurrë në ta ata nuk krijojnë hije

Por ne jemi plakur humnera është popullzuar
Ne e kemi lindur një ardhmëri të madhe

VII

Për inat të gurëve
Me fytyrë të njeriut
Ne qeshim akoma

Për inat të zemrave
Të lidhura dhe të vdekshme
Ne jetojmë me shpresë

Asgjë nuk na detyron
Te flejmë e të mos ëndërrojmë
Ta durojmë hijen

Nuk ka në bar
As dyshim dhe as hamendje
Të një çasti të ngjashëm

Prore në tokë
Çdo gjë lëviz dhe këndon
Ndërrohet dhe kënaqet

*1946*

## *DRITË DHE BUKË*

I

Toka guri druri
Pllaje të dukshme
Të vetmisë

Agimi horizonti uji
Varkat plot ujë
Në një kopsht të errët

Jeta dita shikimi
Të lagur nga vesa
E pastrojnë murtajën

Toka guri druri
Sofër e botës
Edhe shtrat i njeriut

II

Guri me hijen e vet
Ju tregon rrugën përrojeve

Toka në dashurinë e saj
I rrit të mbjellat tona

Shëndeti i ditës i ushqen
Palmët në hulli.

Edhe në çdo pemë fruti
lulëzon me dëshirat tona

*1948*

## *NË SPANJË*

Nëse gjendet në Spanjë një dru i ngjyrosur me gjak
Ky është druri i lirisë

Nëse gjendet në Spanjë një njeri llafazan
Ai flet vetëm për liri

Nëse gjendet në Spanjë një gotë me verë të pastër
Atë populli do ta pijë

*1948*

## *VARRI I GORAN KOVAÇIQIT*

Vëllezër ne jemi njerëz më të mirë
Jeta rritet nëpër këngët e mia
Jeta rritet nëpër rrugët e mundimeve tona
Ne të gjithë së bashku e ngërfosim vdekjen

Vëllezër në tokë dhembja mbretëronte
Asnjë mirësi nuk ka qetësi
Asnjë bukuri s'kërkonte ndjesë nga fyerjet
Ne e dinim rëndësinë e ditës

Ne e donim njëri-tjetrin pa e ditur përse
Por sot ju këtë e dini mirë
Në vargjet e mia edhe fati i dikurshëm
Si para një ropulli të madh të hareve

Unë jam ahmarrë fjala ime merr frymë
Në zërin tënd në sytë e tu të pastër
Unë jam ngadhnjimtar ëndrra ime është e lirë
Bijtë tanë do t'i gëzojë vera me frute

Duke mos i veshur zhelet e dimrit.

*1948*

## *FENIKSI*

Une jam i mbrami në rrugë
Pranvera e mbramë dëbora e mbramë
Beteja e mbramë kundër vdekjes

Ja, ku jemi më poshtë e më lart se çdo herë.

*

Flaka është nën këmbët tona flaka na kurorëzon
Pranë këmbëve tona kandrat zogjtë njerëzit
Mu tani do të nisen në udhëtim

Ata që fluturojnë zbresin në tokë.

*

Qielli është i pastër toka është e zymtë
Por tymi po ngjitet kah qielli
Qielli ka mbetur pa zjarr

Flaka po udhëton nëpër tokë.

*

Flaka është re e zemrës
Edhe të gjithë lumenjtë e gjakut
Ajo i këndon jonet tona

Ajo e shpërndan avullin e dimrit tonë.

*

Natën edhe në tmerr flakron pikëllimi
Hiri është shndërruar në hare dhe bukuri
Ne prore ia kthejmë shpinën perëndimit

Çdo gjë ka ngjyrën e agimit.

*1951*

## *AJRI I PASTËR*

Unë kam shikur para vetes
Në turmë të kam parë
Në mes të kallinjve të pashë
Nën hije të drurit të pashë unë

Në mbarim të të gjitha udhëtimeve të mia
Në fund të të gjitha dhembjeve të mia
Në kthesat e të gjitha qeshjeve
Që dalin prej ujit dhe zjarrit

Të pashë në verë në dimër
Në shtëpinë time unë të pashë
Të pashë në mes të krahëve të mi
Në ëndrrat e mia unë të pashë

Unë kurrë s'do të ndahem prej teje.

*1951*

## *VËRTETËSIA*

Nëse unë flas flas që ty të kuptoj
Nëse të dëgjoj besoj se po të kuptoj

Nëse ti qesh më pushton më lehtë
Nëse ti qesh unë e shoh tërë botën

Nëse të përqafoj unë vazhdoj të jetoj
Nëse jemi bashkë çdo gjë na pëlqen

Nëse të braktis ne prore do ta dijmë
Se duke u larguar do të takohemi prapë.

*1951*

## PËRMBAJTJA

SYTË PJELLORË



LIBRI I HAPUR



LINZHERËT E LEHTË





